«NË BAZË TË POLITIKËS AGRARE
MARKSISTE-LENINISTE TË PARTISË
BUJQËSIA JONË KA ECUR
DHE PO ECËN PËRPARA
NË RRUGË ORIGJINALE,
TË DREJTË DHE ME
PERSPEKTIVA TË QARTA».

**ENVER HOXHA**

38 vjetët e Shqipërisë socialiste, me arritjet e fitoret madhështore, maten me shekuj. Me të drejtë populli ynë, këto vite i quan vite të «Epokës së Partisë», sepse të gjitha fitoret ai i ka arritur nën udhëheqjen e Partisë së Punës të Shqipërisë me shokun Enver Hoxha në krye.

Në vitin e 40 vjetorit të themelimit të PPSH dhe të Kongresit të saj të 8-të, populli ynë filloi betejën e planit të 7-të pesëvjeçar (1981-1985), plan që mbështetet tërësisht në forcat tona dhe që do t'i japë hjë hov të ri zhvillimit të ekonomisë dhe gjithë jetës së vendit.

Madhështore janë fitoret e arritura në vitet e pushtetit popullor. Në këta 38 vjet të jetës së re socialiste, të lirisë, të përparimit dhe të lumturisë që gëzon sot populli ynë, si kudo edhe në bujqësi janë bërë transformime rrënjësore. Shqipërisë së dikurshme të shtypjes dhe të shfrytëzimit nga regjimet antipopullore, i është ndryshuar krejt pamja. Vendi ynë me bujqësinë më të prapambetur në Evropë në të kaluarën është bërë sot një vend i përparuar dhe me bujqësi socialiste të zhvilluar. Dhe ky transformim rrënjësor e ka zanafillën qysh në vitet e para të vendosjes së pushtetit popullor.

Marrëdhëniet gjysmëfeudale në prodhim e kishin lënë fshatin dhe bujqësinë e Shqipërisë në një gjendje krejtësisht të prapambetur. Format e shfrytëzimit ishin nga më të ndryshmet dhe më barbaret, sepse ato e kishin bazën tek prona çifligare mbi tokën dhe format e sundimit politik feudo-borgjez. Çifligarët dhe pronarët e tjerë të mëdhenj, që përbënin vetëm 3 për qind të familjeve, zotëronin 40 për qind të sipërfaqes së tokës. Bujqësia ishte primitive, tepër e prapambetur. Toka vazhdonte të punohej me parmendë druri. Farërat që përdoreshin për mbjelljet kishin aftësi të ulët prodhuese. Mungesa e bonifikimeve dhe përmbytjet e vazhdueshme e kishin vënë bujqësinë në varësi të plotë të kushteve të natyrës. Mjaft zona fushore, nga më pjelloret e vendit, ishin të mbuluara nga kënetat e moçalet. Në 1938 drithërat e bukës zinin 83,5 për qind të sipërfaqes së përgjithshme, bimët industriale 1,3 për qind dhe perimet e patatet 1,7 për qind.

Puna e rëndë dhe shfrytëzimi i egër feudo-borgjez, të cilëve u shtohej shfrytëzimi i kapitalit të huaj edhe mungesa e kushteve më të domosdoshme të jetesës, e plaknin para kohe fshatarin tonë. Jeta mesatare e popullsisë së vendit ishte 38 vjet, tani ajo ka arritur në afro 70 vjet. Fshatari lëngonte nga sëmundje të ndryshme e vdiste pa asnjë kujdes e shërbim shëndetësor. Ai jetonte në mjerim, varfëri e në kushte të vështira banimi. Për ndriçim përdoreshin pisha dhe kandili. Gjendja arsimore e niveli kulturor ishin shumë të prapambetur, 95 për qind e fshatarëve ishin analfabetë.

29 Nëntori i vitit 1944 hyri në historinë shumëshekullore të popullit tonë si data më e shënuar, si kurorëzimi i fitores së Luftës Nacionalçlirimtare mbi pushtuesit nazifashistë dhe triumfit të revolucionit popullor.

Partia e Punës së Shqipërisë, duke zbatuar me konsekuencë mësimet

e marksizëm-leninizmit se ndërtimi i socializmit kërkon transformimin revolucionar edhe të fshatit, qysh gjatë Luftës Nacionalçlirimtare hodhi parullën: «Toka u përket atyre që e punojnë». Ligji historik i Reformës Agrare u shpall në gusht 1945. Në nëntor 1946 kjo reformë përfundoi në të gjithë vendin.

Me reformën agrare, që ishte revolucioni i parë në marrëdhëniet ekonomiko-shoqërore në fshat, si dhe me masat e tjera që mori pushteti popullor, u përgatitën kushtet për revolucionin e dytë: kolektivizimin e bujqësisë, si rrugë e vetme për ndërtimin e socializmit në fshat. Në prag të përfundimit të Reformës Agrare, më 11 nëntor 1946, në fshatin Krutje të Myzeqesë u ngrit e para kooperativë bujqësore.

Periudha që nga viti 1946 deri më 1955 përbën fazën e parë të kolektivizimit të bujqësisë. Në kushtet kur po forcoheshin bindjet për epërsinë e ekonomisë kolektive, kur ishte përgatitur kuadri i ri i domosdoshëm, kur ishin arritur fitoret e para në industri dhe ishte krijuar dhe po fuqizohej sektori shtetëror i bujqësisë (NB-të dhe SMT-të), PPSH, në Kongresin e 3-të të saj vuri si detyrë që deri në fund të pesëvjeçarit të dytë (1956-1960) të bëhej kolektivizimi i plotë i të gjitha zonave fushore të vendit dhe i një pjese të zonave kodrinore. Kjo direktivë e Partisë u zbatua me sukses të plotë. Në 1960 kolektivizimi përfshinte 83,2 për qind të sipërfaqes që zotëronte fshatarësia në të gjithë zonën fushore dhe një pjesë të zonës kodrinore e malore.

Në nëntor 1966, në Kongresin e 5-të të PPSH, u hodh parulla: «T'u qepemi kodrave e maleve, t'i zbukurojmë e t'i bëjmë ato pjellore si edhe fushat». Ky objektiv mund të arrihej, në radhë të parë, duke përfunduar kolektivizimin e bujqësisë edhe në zonat malore më të thella. Duke iu përgjigjur thirjes së Partisë, në më pak se tre muaj edhe ajo pjesë e fshatarësisë e zonës malore që kishte mbetur pa u kolektivizuar, hyri në rrugën e zhvillimit socialist.

Vendosja e marrëdhënieve socialiste në fshat, zbatimi me vazhdimësi i vijës së zhvillimit të njëkohshëm të industrisë e të bujqësisë dhe forcimi mbi këtë bazë i aleancës së klasës punëtore me fshatarësinë kooperativiste, bënë të mundur që në bujqësinë shqiptare të kryhen ndry shime të mëdha e të thella, sasiore e cilësore.

Për fuqizimin e bazës materialo-teknike të bujqësisë shteti investoi shuma kolosale prej miliarda lekësh. U thanë këneta që u kthyen në toka buke, u hapën qindra mijë hektarë toka të reja, përfshirë edhe zonën malore, u krijua një sistem i gjerë ujitjeje, u rrit vazhdimisht shkalla e mekanizimit në punimet bujqësore etj. Me mbi 53 për qind të sipërfaqes së tokave arë që ujiten, Shqipëria zë sot vendin e parë në Evropë. Bujqësia jonë socialiste sot ka një park relativisht të fuqishëm traktorësh e makinerish bujqësore. Industria jonë e furnizon atë me makineri, me plehra kimike në sasi të konsiderueshme, me pesticide etj. Vendi ynë sot përdor afërsisht 145 kg lëndë aktive nga plehrat kimike

për hektar, nga 3 kg që përdoreshin më T950. Të mëdha janë arritjet e bujqësisë sonë edhe në prodhimin dhe përdorimin e farërave të zgjedhura, në mbarështimin e blegtorisë, në zhvillimin e shkencave bujqësore, në përgatitjen e kuadrove dhe të specialistëve etj. Të gjitha këto ia kanë ndryshuar krejt pamjen e dikurshme bujqësisë sonë. Vendin e bujqësisë së njëanshme e primitive e ka zënë tani bujqësia shumëdegëshe, që ecën me ritme të pandërprera në rrugën e intensifikimit dhe të modernizimit, të zhvillimit kompleks e harmonik të saj.

Në vitin 1970, në fund të pesëvjeçarit të katërt, prodhimi i përgjithshëm bujqësor u rrit rreth 3 herë në krahasim me vitin 1938.

Hapa të rinj e më të mëdhenj, në të gjitha drejtimet, u bënë në bujqësi gjatë pesëvjeçarit të gjashtë (1976-1980). Që nga viti 1976 plotësohen në vend nevojat e popullit e të ekonomisë në drithëra dhe çdo vit vjen e konsolidohet më shumë kjo fitore e madhe, duke e forcuar kështu më tepër pavarësinë e Atdheut tonë socialist. Bujqësia jonë po plotëson tani gjithnjë e më mirë nevojat e popullit për pradukte ushqimore si dhe të industrisë së lehtë dhe ushqimore me lëndë të parë dhe njëkohësisht rrit eksportin me prodhimet e saj.

Me ritme më të shpejta është zhvilluar bujqësia e jonë sidomos pas viteve 60 pas tradhtisë së hapur të revizionistëve hrushovianë dhe më vonë të atyre kinezë, duke përballuar me sukses edhe bllokadën e egër imperialisto-revizioniste. Kështu ndërsa në pesëvjeçarin e dytë (1956-1960), në krahasim me vitin 1938, prodhimi i përgjithshëm bujqësor u rrit (mesatarisht për çdo vit) 1,8 herë, në pesëvjeçarin e gjashtë (1976-1980) ai u rrit 4,3 herë. Në vitin 1980, kundrejt vitit 1960 prodhimi i drithërave u rrit 4,2 herë, i qumështit 2,4 herë, etj.

Gjatë viteve të pushtetit popullor janë shënuar arritje të mëdha edhe në ngushtimin e dallimeve midis fshatit dhe qytetit. Elektrifikimi i të gjithë fshatrave të Shqipërisë qysh më 1970, shtrirja e një rrjeti të gjerë rrugësh automobilistike deri në zonat më të thella malore si dhe të atij telefonik, shtrirja e shkollave dhe e institucioneve kulturore, e shërbimit shëndetësor, e rrjetit të tregtisë dhe e shërbimeve komunale etj. përbëjnë fitore historike për fshatin tonë socialist. Përballimi nga shteti i shpenzimeve për masat social-kulturore në fshat, dhënia e pensioneve për kooperativistët, rritja e të ardhurave reale për frymë në fshat me ritme më të larta se të ardhurat reale për frymë në qytet e të tjera, kanë çuar e po çojnë në rritjen e vazhdueshme të mirëqenies në fshat.

*Shndërrimet revolucionare dhe përparimet që janë arritur në bujqësi — theksoi shoku Enver Hoxha në Kongresin e 8-të të PPSH të mbajtur në Nëntor 1981, përfaqësojnë një nga fitoret më të mëdha të vijës e të politikës së Partisë për ndërtimin e socializmit. Për drejtësinë e kësaj politike flet fakti që gjatë katër dekadave të pushtetit popullor, prodhimi bujqësor në vendin tonë është shtuar dhe shtohet përgjithësisht rreth dy herë*

*më shpejt se popullsia, që të ardhurat reale për frymë të fshatarësise nga njeri pesëvjeçar në tjetrin janë rritur 10 deri 20 për qind, që prodhimi bujqësor për njësi të sipërfaqes së punueshme, kundrejt vitit 1960, është shtuar 1,7 herë dhe për një punonjës të bujqësisë 1,6 herë.*

Krejt ndryshe ndodh në vendet kapitaliste, ku bujqësia është zhytur në një krizë që thellohet vazhdimisht dhe fshati braktiset nga dita në ditë. Po kështu edhe vendet ku sundojnë revizionistët po kalojnë kriza të rënda, pikërisht sepse atje u tradhëtua marksizëm-leninizmi dhe iu la fushë e lirë veprimi mënyrës kapitaliste të prodhimit.

Niveli i arritur në zhvillimin e forcave prodhuese të bujqësisë sonë dhe perspektivat që hapi Kongresi i 8-të PPSH, kanë krijuar kushte të reja zhvillimi e përparimi të gjithanshëm të bujqësisë dhe të fshatit tonë socialist. Fuqizimi i vazhdueshëm i ndërmarrjeve dhe kooperativave bujqësore, krijimi i kooperativave të tipit të lartë, zbatimi kudo i nismave revolucionare për ngushtimin e oborrit kooperativist dhe tufëzimin e bagëtive të familjeve kooperativiste e të tjera masa, kanë çuar e po çojnë në përsosjen e vazhdueshme të marrëdhënieve socialiste dhe zhvillimin e parreshtur të forcave prodhuese. Sipas orientimeve të Kongresit të 8-të të PPSH, me krijimin e kooperativave të tjera të tipit të lartë dhe shndërrimin gradualisht të disave prej tyre në ndërmarrje bujqësore, do të bëhen hapa të tjera përpara drejt kalimit gradual e vullnetar të pronës së grupit në pronë të të gjithë popullit.

Kongresi i 8-të i Partisë, me direktivat e planit të 7-të pesëvjeçar (1981-1985) miratoi objektiva madhështore për bujqësinë. Gjatë këtij pesëvjeçari bujqësia do të ecë me ritme më të shpejta në rrugën e intensifikimit e të përparimit. Prodhimi i përgjithshëm bujqësor, për të pesë vitet e marra së bashku, kundrejt pesëvjeçarit të gjashtë, do të rritet 30 deri 32 për qind. Prodhimi i bimëve të arave do të shtohet rreth 38 për qind dhe prodhimi blegtoral 25 për qind. 90 për qind e gjithë shtesës së prodhimit të përgjithshëm bujqësor do të sigurohet nga rritja e rendimenteve në kulturat e arave dhe të produktivitetit në blegtori, ndërsa në drithërat e bukës, në oriz, në pambuk, në panxharsheqeri, etj. e gjithë shtesa e prodhimit do të sigurohet vetëm nga rritja e rendimenteve.

Masa të veçanta miratoi Kongresi i 8-të i PPSH për intensifikimin me përparësi të prodhimit bujqësor në zonat më pjellore të vendit. Vetëm gjatë pesëvjeçarit të 7-të ky intensifikim do të shtrihet në më shumë se 100.000 hektarë tokë. Intensifikimi në një shkallë më të lartë i bujqësisë në zonën fushore do të krijojë mundësi të reja për shtimin me ritme më të shpejta të prodhimeve bujqësore e blegtorale dhe njëkohësisht, do të shtohen burimet materiale e financiare në duart e shtetit, për të ndihmuar më tej zhvillimin e bujqësisë edhe në zonën kodrinore e malore.

Kështu, bujqësia, dega bazë e ekonomisë popullore, do të luajë edhe më shumë rolin e saj në zhvillimin e gjithë ekonomisë sonë popullore, në ndërtimin socialist të vendit dhe forcimin e aftësisë mbrojtëse të Atdheut tonë socialist.

Çaste të paharruara gëzimi për punonjësit tanë të bujqësisë!
Shoku Enver Hoxha në mes të mjelëseve të dalluara në kooperativën e tipit të lartë të Shijakut.



Shoku Hysni Kapo midis një grupi kooperativistësh të Carshovës në rrethin e Përmetit.





Gëzim dhe krenari e ligjshme për prodhimin e mbarë.



Në NB-në e Maliqit.

Këneta e dikurshme, që ndër shekuj mbulonte me ujë mijëra hektarë tokë, është shndërruar tani në një nga fushat më të begatshme të vendit. Më 1980 në këtë ndërmarrje u morën mbi 50 kv/ha grurë në rreth 1.300 ha.

Nga aksionet e rinisë sonë heroike për t'i kthyer kodrat në plantacione me agrume, ullinj e pemë frutore.











Për një bujqësi intensive, shumëdegëshe e me rendimente të larta.

Karakteristikë e bujqësisë sonë socialiste është se ajo është zhvilluar e zhvillohet frontalisht në fushë e në mal, si ekonomi shumëdegëshe e harmonizuar, me një specializim e përqëndrim që thellohet vazhdimisht, me detyra të mëdha e me perspektiva të qarta.



Nga revolta e fshatarëve të varfër (Tablo e piktorit Guri Madhi)

Rreth 200 mijë ha tokë dergjeshin nën ujërat e kënetave dhe të moçaleve; mijëra hektarë të tjerë përmbyteshin nga vërshimet e lumenjve dhe të përrenjve.

Poeti ynë Migjeni më 1936 shkruante:
«Kafshatë që s'kapërdihet asht, or vlla, mjerimi,
kafshatë që të mbet në fyt dhe të ze trishtimi».



Dhe e mbarte ai banesën me qerre për të zënë një copë truall tjetër.





Varfëria e plakte fshatarin tonë para kohe dhe ia mbushte jetën me vuajtje dhe me dëshpërim.



Ndodhte shpesh që vërshimet e ujërave i përmbytnin fushën dhe banesën e tij.

Jetë e rëndë, që mbeti si kujtim i hidhur i një të kaluare të zezë.

«GËZIMIN QË NDJEJMË NE SOT, TË GJITHË SË BASHKU KËTU, E NDJEN EDHE I TËRË POPULLI I SHQIPËRISË, PSE SOT NË KËTË DITË MBYLLET NJË HERË E MIRË NJË FAQE E ZEZË DHE E TRISHTUAR, PLOT VUAJTJE E MJERIME, PLOT GJAK E LOT, NJË FAQE E HISTORISË SË PËRPJEKJEVE SHEKULLORE TË FSHATARËSISË PËR TOKË DHE ÇELET NJË FAQE E RE E LUMTUR DHE E SHKËLQYER E HISTORISË SË POPULLIT TONË, NJË FAQE, KU DITA-DITËS SHKRUHEN FITORE».

**ENVER HOXHA**




Tabloja e piktorit Ismail Lulani na kujton vargjet e poetit tonë Dritëro Agolli:

«Tokë e dashur
Une s'mund të të lija djerrë,
Dhe në ika me revolucionin mes shiut e dëborës
Dhe në ndërrova ca vite parmendën me maliherë
E bëra këtë që ty të të mbaja pastaj në pëllëmbë
të dorës».

Në nëntor të vitit 1945, në fshatin Gorre të Lushnjes, shoku Enver Hoxna u ndau tapitë e tokave fshatarëve të varfër.



Brez pas brezi ky lapidar do të na kujtojë ditën kur u ndanë tapitë e para.





Ditë gëzimi të paharruara!
Reforma agrare shënoi revolucionin e parë në marrëdhëniet social-ekonomike të fshatit.



**U shpronësuan tërësisht dhe pjesërisht 19.355 latifondistë e pronarë të pasur, tregtarë, etj.**

**Nga tokat e shpronësuara përfituan 70.211 familje fshatare të varfra e pa tokë, të cilave iu shpërndanë 155.159 hektarë tokë e punuar, si dhe kafshë pune e ullinj. Kjo sasi toke përfaqësonte më se gjysmën e sipërfaqes nën kulturë që kishte vendi ynë para Çlirimit.**

Ky sektor përfshin mbi 20 për qind të sipërfaqes së tokës së punueshme dhe jep mbi 25 për qind të prodhimit të përgjithshëm bujqësor. Tokat e mjaft NB-ve, që dikur mbuloheshin nga ujërat e kënetave, sot janë kthyer në hambarë drithi e prodhimesh të tjera bujqësore e blegtorale.

Në procesin e ndërtimit socialist të vendit, që në vitet e para të Çlirimit pushteti popullor i kushtoi një vemendje të posaçme krijimit të ndërmarrjeve bujqësore shtetërore, si forma më e lartë e sistemit socialist në bujqësi. Ato, së bashku me stacionet e makinave e të traktorëve, janë një mbështetje e fuqishme për zhvillimin intensiv të bujqësisë.



«ZHVILLIMI I BUJQËSISË DHE EKSPERIENCA E NDËRTIMIT SOCIALIST NË FSHATIN TONË VËRTETOJNË RËNDËSINË DHE VLERËN UNIVERSALE TË MËSIMEVE TË MARKSIZËM-LENINIZMIT, SIPAS TË CILAVE E VETMJA RRUGË PËR NDËRTIMIN E SOCIALIZMIT NË FSHAT, NË VENDET ME EKONOMI FSHATARE TË COPËTUARA, ËSHTË KOLEKTIVIZIMI I BUJQËSISË. ÇDO RRUGË TJETËR JASHTË KOLEKTIVIZIMIT TË SHPIE NË ZHVILLIMIN OSE NË RIVENDOSJEN E KAPITALIZMIT NË FSHAT».

**ENVER HOXHA**




**Sot çdo kooperativë bujqësore përfshin mesatarisht 6 fshatra me 1280 hektarë tokë të punueshme. Ato japin 75 për qind të prodhimit të përgjithshëm bujqësor.**

**Sipas direktivave të Kongresit të 6-të të PPSH disa nga kooperativat më të forta ekonomikisht të zonës fushore, u kthyen në kooperativa të tipit të lartë, të cilat përfaqësojnë një shkallë më të lartë të shoqërizimit të pronës së grupit dhe kalimit të saj gradual në pronë të të gjithë popullit.**



Në vitet kur ngriheshin kooperativat e para bujqësore.

— Nga mbledhjet e fshatarëve për ngritjen e kooperativës bujqësore.

— Fshatarë që venë firmë për të hyrë vullnetarisht në kooperativë.





Panorama të reja të bujqësisë sonë socialiste.
Kompleksi blegtoral në kooperativën e tipit të lartë të Shijakut.

Tharja e kënetave dhe e moçaleve ndoqën njëra-tjetrën, derisa ato u fshinë nga harta e Shqipërisë.



NGA THARJA E KËNETAVE JANË PËRFITUAR 50.000 HEKTARË TOKË DHE JANË PËRMIRËSUAR AFËR 190.000 HEKTARË TË TJERË. SË BASHKU ME HAPJEN E TOKAVE TË REJA, GJITHSEJ SIPËRFAQJA NËN KULTURË KA ARRITUR NË MBI 700 MIJË HEKTARË OSE 2,3 MË SHUMË NË KRAHASIM ME VITIN 1938.







ME NDËRTIMIN E KANALEVE DHE TË REZERVUARËVE, AFTËSIA UJITËSE MË 1981 KA ARRITUR NË 53 PËR QIND TË SIPËRFAQES SË TOKËS SË MBJELLË.





Atje ku shtriheshin kënetat tani lulëzon një bujqësi intensive socialiste.





Kodrat dhe malet janë bërë
e po bëhen pjellore si dhe fushat





Traktoristi, Hero i Punës Socialiste, Shyqyri Kanapari, midis një grupi mekanizatorësh në SMT-në e Kavajës.




Traktoristi, Hero i Punës Socialiste, Riza Burja



**Bujqësia jonë ka një bazë të fuqishme mekanike, që rritet vazhdimisht. Ndërsa më 1938 mbi 99 për qind të fuqisë energjetike në bujqësi e përbënin kafshët e punës, sot mbi 91 për qind të saj e përbën fuqia motorike.**

Makina shirëse të prodhuara në UMB-në e Durrësit





Uzina e prodhimit të plehrave azotike «Gogo Nushi» në Fier dhe ajo e superfosfatit në Laç, vepra të rëndësishme në shërbim të intensifikimit të bujqësisë.



Spërkatje e mekanizuar në blloqet me pemë frutore





Nitrifikimi i grurit




Plehu organik, bazë për rritjen e pjellorisë së tokave




Shpërndarja e mekanizuar e plehrave kimike.

Fabrika e plastmasit në Lushnje

←






Pamje nga Instituti i Lartë Bujqësor, ku përgatitet pjesa më e madhe e specialistëve të bujqësisë.

Vetëm në ndëmarrjen bujqësore të Sukthit ka tani më shumë specialistë të lartë nga sa kishte gjithë bujqësia e vendit në vitin 1938.













Në Institutin e Misrit dhe të Orizit në Shkodër bëhet një punë e madhe për prodhimin e hibrideve të misrit. Me hibride të prodhuara në vend mbillet e gjithë sipërfaqja që zë kjo kulturë.

**Për zhvillimin e shkencave bujqësore në shërbim të rritjes së prodhimit, merren 6 institute të kërkimeve shkencore dhe 10 stacione të. profilizuara për kulturat e arave, për pemëtarinë, blegtorinë, pyjet, mëndafshin etj.**





Në fushat eksperimentale dhe në një nga laboratorët e Institutit të Kërkimeve Bujqësore në Lushnje.



Në fushat e krijimit të hibrideve të misrit.



Në një nga laboratorët e blegtorisë.



Godina kryesore e Institutit të Kërkimeve të Blegtorisë, në Tiranë.



Gëzuar bukën e re!

**Që nga viti 1976 vendi ynë siguron bukën dhe nevojat e tjera të ekonomisë me drithërat e prodhuara në vend dhe vazhdimisht shtohen rezervat e nevojshme**

«PRODHIMII DRITHËRAVE NË VEND SIGURON BUKËN E POPULLIT DHE I JEP NJË SHTYTJE TË FUQISHME GJITHË EKONOMISË, ÇIMENTON EDHE MË TEPËR THEMELET E PAVARËSISË SË ATDHEUT TONË SOCIALIST, ËSHTË GARANCI PËR TË PËRBALLUAR ÇDO SITUATË, NË KOHË TË MIRA E TË KËQIJA, E BËN VENDIN PËRFUNDIMISHT TË PAVARUR NGA IMPORTI I DRITHËRAVE...»

**ENVER HOXHA**

**Gruri është kultura kryesore në drithërat e bukës. Në krahasim me vitin 1938 në pesëvjeçarin e gjashtë (1976-1980) prodhimi vjetor i grurit u rrit mesatarisht, 12,7 herë, ndërsa rendimenti i tij për çdo hektar u rrit 3,5 herë dhe i misrit 2,7 herë.**




Në krahasim me vitin 1938, prodhimi vjetor i drithërave të bukës, si detyrë e dorës së parë në bujqësi, në pesëvjeçarin e gjashtë (1976-1980) u rrit 4,3 herë.

Në disa ndërmarrje dhe kooperativa bujqësore është arritur të merren nga e gjithë sipërfaqja e mbjellë 45-52 kv/ha grurë dhe 70-80 kv ha misër.









Me përjashtim të duhanit, para çlirimit, bimët e tjera industriale pothuaj nuk njiheshin fare ose kultivoheshin në sipërfaqe shumë të vogla.





Në krahasim me vitin 1938, prodhimi vjetor i duhanit, në vitet e pesëvjeçarit të 6-të (1976-1980), u rrit mesatarisht 7,8 herë, ndërsa i kulturave të tjera industriale, që pothuajse nuk njiheshin para Çlirimit, në vitet e pesëvjeçarit të 6-të në krahasim me vitin 1950, u rrit mesatarisht: për pambukun 2,5 herë, për lulediellin 8,3 herë dhe panxharsheqerin 40,8 herë.

Ka ndërmarrje dhe kooperativa bujqësore ku është arritur të merren 24-25 kv/ha luledielli, 18-20 kv/ha pambuk, 500-540 kv/ha panxharsheqeri. Mbi 80 për qind e duhanit mbillet me hibridet e krijuara në vend

Sipërfaqja e serrave me ngrohje qendrore dhe me plastmas po rritet vazhdimisht. Si rrjedhim, është shtuar prodhimi i perimeve të hershme për tregun e brendshëm dhe për eksport.





Ngastra të mbjella me patate në NB-në e Maliqit në Korçë.



Në krahasim me vitin 1938 në vitet e pesëvjeçarit të 6-të prodhimi vjetor i perimeve u rrit mesatarisht 9.7 herë.



Vjelja dhe përgatitja e perimeve për treg dhe për eksport.







NGA JUGU NË VERI, SIPAS KUSHTEVE KLIMATIKE E TOKËSORE TË ÇDO ZONE DHE EKONOMIJE BUJQËSORE, JANË NGRITUR BLLOQE TË MËDHA ME PEMË TË NDRYSHME FRUTORE. SI RRJEDHIM, PRODHIMI VJETOR I FRUTAVE, NË VITET E PESËVJEÇARIT TË GJASHTË, NË KRAHASIM ME VITIN 1938, ËSHTË RRITUR MESATARISHT 6,3 HERË, I AGRUMEVE 11,4 HERË ETJ.



Ndërmarrja bujqësore e Lukovës në Sarandë, ka sot 230.000 rrënjë agrume dhe 175.000 rrënjë ullinj.





Blloqet me mollë në NB-në e Pogradecit



Edhe masivet e ullishteve të reja kanë zënë tani sipërfaqe të gjëra nëpër kodrat e zonës bregdetare të Shqipërisë së Mesme dhe të Jugut.





I zhdukëm shkurret dhe në vend të tyre mbollëm hardhi, i kthyem tokat joprodhuese në plantacione të gjëra me vreshta; e rritëm prodhimin e rrushit për treg, për industrializim dhe eksport.



Blegtoria — pasuri e madhe për vendin tonë.

Numri i lopëve në krahasim me vitin 1938 është rritur 2,2 herë, kurse prodhimi i qumështit, nga çdo lopë është rritur 4,8 herë, numri i derrave është shtuar 11,7 herë, i shpendëve 3,4 herë. Sot në strukturën racore mbi 70 për qind e lopëve, 100 për qind e derrave dhe e shpendëve, si dhe mbi 50 për qind e dhenve janë të racave të pastra ose kryqëzime.

— Krijimi i komplekseve blegtorale është një tregues tjetër i rëndësishëm i zhvillimit intensiv të blegtorisë sonë. Në NB-të dhe në disa kooperativa bujqësore ka komplekse stallash me përqëndrime të mëdha prej 400-500 deri 700 lopë, ndërmarrje të mëdha për prodhim mishi, vezësh etj. Në kompleksin blegtoral të NB-së së Kamzës në Tiranë, në 700 krerë lopë janë marrë mesatarisht mbi 4000 litra qumësht për çdo lopë foragjere të racës «Laramane e zezë», ndërsa në sektorin e Çermës të NB-së «29 Nëntori» në Lushnje, në 340 krerë lopë merren 4000-6000 litra për krerë.

Për shtimin e ndjeshëm të prodhimit të mishit e të vezëve gjatë pesëvjeçarit të shtatë do të ndërtohen komplekse të reja blegtorale.





Silazhi përbën një nga ushqimet më me vlerë për blegtorinë.





Me kultura foragjere direkte mbillen mbi 100 mijë hektarë tokë dhe rendimentet e tyre janë gjithnjë në rritje.



Kompleksi i stallave në ndërmarrjen e rritjes së viçave në Maliq.



Heroina e Punës Socialiste, mjelësja Gjyze Mara, në NB Gjergj Dimitrov në Tiranë e cila merr mbi 5.000 litra qumësht në vit nga çdo lopë.

Mjelja mekanike e lopëve.



Profesioni i mjelëses dhe i rritëses së viçave kër-kon, ndër të tjera, pasion e kujdes për kafshën.





«O sa bukuri ka tufa, sa gaz bie bagëtia!»
Këto vargje na kujtojnë poezitë e bukura të poetit tonë Naim Frashëri.



Në kullotë

←

Heroi i Punës Socialiste Lezan Pisli, i cili ka arritur të marrë nga çdo dhi mbi 200 litra qumësht në vit. Duke ndjekur shembullin e tij të tjerë barinj, si Vat Marku në Velipojë, po marrin rendimente më të larta nga dhitë.



Pamje nga Ndërmarrja e Ritjes së Shpendëve në Tiranë, ku prodhohen rreth 23 milionë kokrra vezë dhe 1500 tonë mish pule në vit.





Gjithnjë e më shumë po shtohen shpendët edhe në kooperativat bujqësore.







Kafshët e pyllit përbëjnë një pasuri me vlerë në zhvillimin kompleks të ekonomisë pyjore.





Një park bletësh.



Kultivimi i krimbit të mëndatshit në dushk.

Shërbimi veterinar shtrihet në të gjitha njësite e prodhimit blegtoral.





Kafshët e punës kanë qenë dhe mbeten gjithnjë të domosdoshme për zhvillimin e bujqësisë, aq më tepër për kushtet e terrenit tonë kodrinor e malor.



Llogaraja, me pishat shekullore dhe me ujërat e ftohta të burimeve.



Lura, me pishat e larta rreth liqeneve të bukura malore.





Pyjet tona karakterizohen nga larmia e llojeve të drurëve që rriten në to

Kultivimi i bimëve eterovajore është një aktivitet i rëndësishëm i ekonomive pyjore.



«NJË NGA PROBLEMET QË KA PREOKUPUAR VAZHDIMISHT PARTINË KA QENË DHE ËSHTË NGUSHTIMI I DALLIMEVE MIDIS QYTETIT DHE FSHATIT. NË KËTË ÇËSHTJE AJO ËSHTË UDHËHEQUR NGA PARIMI SE SOCIALIZMI NUK NDËRTOHET VETËM NË QYTET DHE AS VETËM PËR KLASËN PUNËTORE, POR NDËRTOHET EDHE NË FSHAT, EDHE PËR FSHATARËSINË»

**ENVER HOXHA**







Jeta e re në fshatin tonë socialist.

ELEKTRIFIKIMI I GJITHË VENDIT HAPI RRUGË TË REJA PËR ZHVILLIMIN EKONOMIK E SOCIALKULTUROR TË FSHATIT, PËR RRITJEN E VAZHDUESHME TË MIRËQENIES SË TIJ.

VETËM GJATË VITEVE TË PESËVJEÇARIT TË GJASHTË NË FSHAT U NGRITËN 29.000 SHTËPI TË REJA BANIMI.





Në fshatin tonë të ri janë hapur kudo çerdhe, kopështe dhe shkolla.



Ndihmë e shpejtë për zonat e thella.



Një nga spitalet e shumta rurale.

Konsultore për nënat e për fëmijët.






Librari dhe njësi tregëtare në fshat.



←
Pallat kulture; në kooperativën bujqësore të Kavajës.



Vajzat e kooperativës bujqësore të Krutjes përfaqësojnë rrethin e Lushnjës në kampionatin kombëtar të volejbollit për femra.
←

MBROJTJA E ATDHEUT,
DETYRË MBI DETYRAT.



